**Si ta presim muajin e begatë**

Me qëllim që ta presim dhe ta shfrytëzojmë këtë muaj në formën më të mirë prezantojmë për vëllezërit dhe motrat 10 sugjerime:

1. Lutju dhe bëj dua Allahut që të arrish ta agjërosh këtë muaj duke qenë me shëndet të plotë me qëllim që të kryesh adhurimin në formën më të përkryer, si agjërimin, leximin e Kuranit, përmendjen e Allahut, etj. Nga duatë që bënte Profeti (alejhi (salatu ue selam) kur fillonte muaji i Ramazanit ishte: "Allahu është më madhi, o Zot na e mundëso ta fillojmë këtë muaj me siguri dhe besim, me shpëtim dhe islam, na jep sukses në atë që do dhe pëlqen o Zoti im." (Tirmidhiu, saktësoi Albani)

2. Falendero Allahun kur të arrish këtë muaj. Neueuiu ka thënë: "Pëlqehet të bësh sexhde falenderimi, sa here që përsëritet një begati apo largohet një fatkeqësi."

3. Gëzohu kur ta fillosh agjërimin sepse çdo adhurim i sjell lumturi muslimanit. Profeti (alejhi salatu ue selam) i përgëzonte shokët e tij duke thënë: "Erdhi muaji i Ramazanit, muaj i begatë, Allahu ka obliguar agjërimin e tij. Gjatë këtij muaji hapen dyert e xhenetit, mbyllen ato të xhehenemit dhe prangosen shejtanët..." (Ahmedi)

4. Programimi i kohës për të përfituar sa më shumë në këtë muaj. Në tërësi muslimanët e kanë nijetin që të bëjë shumë punë të dashura për Allahun gjatë këtij maji, mirëpo shfrytëzimi maksimal dhe i duhur bëhet kur planifikohen veprimet që duhet të realizohen.

5. Vendosmëria e sinqertë për të shfrytëzuar dhe mbushur kohën me sa më shumë vepra të mira. Allahu thotë: "...Nëse do të ishin të vendosur në sinqeritetin me Allahun do të ishte më mirë për ta." (Muhamed 21)

6. Kërkimi i diturisë rreth agjërimit dhe rregullat e tij, qoftë nëpërmjet literaturës fetare, internetit apo duke pyetur dijetarët dhe nxënësit e dijes. Allahu thotë: "Pyesni njerëzit e ditur, nëse ju nuk e dini." (Enbija 7)

7. Ta presim këtë muaj të begatë duke qenë të vendosur të largohemi nga gjynahet dhe të kthehemi tek Allahu me pendim të pastër, sepse ky është muaji i pendimit. Allahu ka thënë: "Të gjithë ju, o besimtarë, kthehuni tek Allahu të penduar, që të arrini shpëtimin." (Nur 31)

8. Leximi i materialeve të shkruara apo dëgjimi i ligjëratave që tregojnë vlerat e agjërimit të këtij muaji.

9. Përgatitja e mirë për davet dhe thirrja në fenë e Allahut sepse rrethanat janë të favorshme për të pranuar këshillën:

- Përgatitu që të flasësh qoftë edhe disa minuta rreth agjërimit me familjen, në xhaminë lagjes ose në mexhlise të ndryshme.

- Shpërndarja e fletushkave dhe broshurave dispozitat e agjërimit dhe vlerën e tij.

- Kujto të varfërit dhe jetimët gjatë këtij muaji duke i mbështetur me sadeka.

10. E presim këtë muaj duke hapur një faqe të re me:

- Allahun duke u penduar.

- Me Profetin (alejhi salatu ue selam) duke praktikuar traditën e tij.

- Me prindërit dhe të afërmit me sjellje dhe moral të lartë.

- Me shoqërinë ku jeton me qëllim që të jesh njeri dobidhënës për të tjerët: “Njeriu më i mirë është më i dobishmi për njerëzit” (Dar Kutni, saktësoi Albani)

Kështu e pret muslimani këtë muaj, siç e pret toka e tharë shiun, i sëmuri mjekun dhe njeriu të dashurin e tij që i ka munguar për një kohë të gjatë...

Allahut i lutemi të arrijmë agjërimin e muajit të Ramazanit dhe të na e lehtësojë atë, vërtet Ai e pranon lutjen e robit tij, sepse Ai është i Gjithëdituri.

Përgatiti: Irfan TOTA